*Në emër të Allahut,*
*Mëshiruesit, të Gjithëmëshirshmit!*

Detyra jote në muajin e Ramazanit

Vëlla musliman! Le ta dish, se Allahu i Madhëruar e ka caktuar agjërimin. Pra agjërimi është ibadet (adhurim) për hir të Allahut, e përveç kësaj, ka edhe shumë dobi ndër të cilat janë:
Agjërimi qetëson aparatin tretës dhe stomakun nga lodhja e punës së tyre. Ai është i dobishëm gjithashtu, sepse shëron shumë sëmundje. Agjërimi qetëson edhe ata që pinë duhan, sepse i shkëput nga ai ves i keq dhe i dëmshëm, pra i ndihmon ata që ta braktisin fare duhanin.
Agjërimi edukon shpirtin tonë dhe është mjet i fuqishëm që na çon në veprime të mira dhe rregull, na kultivon ndjenjën e të adhuruarit të Allahut, të kemi durim dhe sinqeritet në sjelljet tona.
Agjërimi ndien barazinë midis vëllezërve të tij agjërues.
Kështu e agjëron bashkë me ta, dhe ha në një kohë me ta. Kupton gjithashtu unitetin e përgjithshëm Islam, ndien edhe urinë, e iu qan hallin vëllezërve të tij të uritur e nevojtarëve.

Vëlla im musliman! Le ta dish se Allahu i Madhëruar na e ka caktuar obligim agjërimin, me qëllim që ta adhurojmë Atë. E kështu për të qenë agjërimi yt i pranueshëm, duhet të veprosh si vijon:
-Ruaj vazhdimësinë e faljes së namazit të pesë kohëve, sepse shumë agjërues e neglizhojnë namazin. Mirëpo ai është shtyllë e fesë dhe braktisja e tij është mohim i fesë (kufër).
-Të kesh moral të mirë. Ruaju shumë nga fjalët antifetare, sharja e fesë, e sjellje të këqija me njerëzit, duke u mbështetur në agjërimin tënd, sepse agjërimi na edukon në morale të mira, dhe nuk na i keqëson ato. Ndërsa fjalët antifetare e nxjerrin njeriun nga feja.
-Mos fol fjalë të vrazhda e të turpshme, sikur dhe me shaka, sepse të humbet vlera e agjërimit tënd. Pra dëgjo fjalën e Profetit [Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të] që ka thënë: 'Kur ndonjëri nga ju është agjërueshëm, të mos flasë fjalë të turpshme dhe të mos bërtas me zë të lartë. Në qoftë se dikush ju shan ose ju lufton, le t'i thotë: Unë jam i agjërueshëm, unë jam i agjërueshëm.' (Transmeton Buhariu dhe Muslimi)
-Përfito nga agjërimi për lënien e duhanit i cili është shkaktues për sëmundjen e kancerit dhe plagëve në mushkëri, si dhe përpiqu që të jesh me vullnet të fortë derisa ta braktisësh duhanin edhe natën ashtu siç e ke lënë ditën, kështu kurse shëndetin dhe pasurinë tënde.
-Mos ha shumë në kohën e iftarit sepse humbet dobitë e agjërimit dhe i bën keq shëndetit tënd.
-Mos shiko gjëra të këqija në televizion, sepse ato mund ta prishin moralin dhe nuk shkojnë me agjërimin.
-Mos rri shumë pa gjumë, sepse humbet suhuri (syfyri) dhe namazin e mëngjesit, gjithashtu fillo punën herët në mëngjes. Profeti [Paqja dhe mëshira e Allahut qoftë mbi të] ka thënë: 'O Allahu im, jepi begati ummetit (popullit) tim për punën që e bën herët (në mëngjes).' (Transmeton Ahmedi dhe Tirmidhiu)
-Shumëzo (jep sa më shumë) lëmoshë për të afërmit dhe nevojtarët, vizito farefisin dhe bëj pajtime me ata që ke pasur grindje.
-Përmend Allahun sa më shumë dhe lexo Kur'an ose dëgjoje atë, duke u menduar në kuptimin e tij dhe duke punuar sipas tij. Gjithashtu shko në xhami që të dëgjosh mësime të dobishme. Ndërsa hyrja në ihtikaf në xhami dhjetë ditët e fundit të Ramazanit është mirë, sunnet.
-Lexo ndonjë broshurë që flet për agjërimin, që të mësosh dispozitat e agjërimit dhe ta dish se ngrënia e pirja me harrim nuk e prish agjërimin. Gjithashtu pse je xhunub (i pa pastër, me rast daljes së spermës) natën nuk e ndalon agjërimin, megjithatë është e domosdoshme të lahesh për pastërti dhe për të falur namaz.

-Ruaje agjërimin e Ramazanit dhe mësoji fëmijët e tu me agjërim që kur të rriten ta agjërojnë me lehtësi,
Dhe pa justifikim të mos e prishësh agjërimin. Ai që ha me dashje në ndonjë nga ditët e Ramazanit duhet ta shlyejë atë pas Ramazanit, dhe të bëj pendim përpara Allahut të Madhëruar. Kush bën kontakt seksual me gruan e tij, ditën gjatë Ramazanit, i duhet të bëjë shlyerjen e asaj dite sipas rregullit. (Shlyerja për këto raste bëhet: Duke liruar një skllav, kur nuk ke mundësi ta lirosh atë duhet të agjërojë 60 ditë, po të mos ketë mundësi edhe këtë, duhet të ushqej 60 të varfër duke i furnizuar për një vakt)
-Kij kujdes o vëlla im musliman, mos ha në ditën e Ramazanit dhe sidomos kij kujdes ngrënien në sy të njerëzve, sepse ngrënia në ditët e Ramazanit është guxim kundër Allahut të Madhëruar, dhe nënvleftësim fesë Islame e poshtërsi midis njerëzve. Duhet ta dish se: Ai që nuk e agjëron Ramazanin, s'ka Bajram, sepse Bajrami është një gëzim i madh për plotësimin e agjërimit dhe pranimin e adhurimit.

Marrë nga libri:Shtyllat e Islamit
Autor: Muhammed Xhemil Zejno

rik@muslim.com



Boton:
*Asociacioni*
**Rinia Islame e Kosovës**
Prishtinë




Shtypi shtypshkronja:
**Grafing**
044/500 561
graf_ing@yahoo.com

